

Historitë e Bujar çamarrokut

5

# KAIKJA PREJ DËRRASE

PROGRESI
BOTIME

HALE GYRGYL XHANAT




# KAIKJA PREJ DËRRASE

Kishte ardhur pranvera dhe i tërë vendi ishte mbuluar me gjelbërim. Dielli kishte filluar të ngrohte me dashuri çdo ditë. Pemët po bënin gati lulet që më vonë të dhuronin bujarisht frutat.

Kishte mbetur edhe pak kohë për të ardhur pushimet verore. Mësuesi u dha nxënësve si detyrë, të bënin një kaike prej dërrase, që ata të zhvillonin aftësitë e tyre artizanale.



I çoi nxënësit te një marangoz të merrnin materialet e nevojshme. Nxënësit morën disa dërrasa dhe tutkall për t'i ngjitur ato.



Bujari i solli në shtëpi dërrasat që kishte marrë dhe i vendosi mbi tavolinën e punës. U përpoq të bënte një kaike, si ajo që pa në njërën prej revistave që kishte në shtëpi, por nuk ia doli dot mbanë. Ai nuk e pëlqeu aspak punimin e tij. I ngjante më shumë një pjate se sa një kaikeje.



Në mbrëmje, kur babai erdhi në shtëpi, Bujari i tha:

-Babi! Mësuesi na ka dhënë për detyrë të bëjmë një kaike prej dërrase. Unë u përpoqa ta bëja, por nuk më ka dalë bukur. A mund ta bësh ti, të lutem?






-Mësuesi ta ka dhënë ty për detyrë, kështu që duhet ta bësh vetë.

Bujari e kuptoi se babai nuk do ta ndihmonte. Ai duhej të gjente dikë tjetër që t'ia bënte kaiken prej dërrase.

Shkoi te shtëpia e Bekimit, ngaqë e kishte shok klase dhe banonte në të njëjtën lagje. Edhe Bekimi po përpiqej të bënte kaiken prej dërrase.

-Nuk ka dalë aspak e bukur. Kështu nuk bëhet kaikja!- i tha Bekimit.




-Kaq mund të bëj. Çfarë t'i bëj tjetër? – u përgjigj Bekimi.

-Unë them se duhet të gjejmë dikë që mund të na e bëjë atë bukur.

-Nëse na e bën dikush tjetër, mësuesi do ta kuptojë se nuk e kemi bërë vetë dhe mund të nxehet.

-Jo! Nuk do ta kuptojë.

-Unë njoh dikë që bën kaike të bukura prej dërrase, - tha Bujari dhe u largua.

Mori dërrasat që kishte në shtëpi dhe shkoi te marangozi i lagjes, xhaxha Jusufi.



Bujari nuk u bind, edhe pse xhaxha Jusufi i tha:

-Ti duhet ta bësh vetë detyrën që të ka dhënë mësuesi.

Pasi ai këmbënguli, Xhaxhi Jusufi nuk rezistoi dot më dhe i tha:

-Mirë. Atëherë do ta bëj. Sidoqoftë, mësuesi yt do ta kuptojë se nuk e ke bërë ti.

I bëri një kaike të bukur prej dërrase. Bujari e pëlqeu shumë kaiken që i bëri xhaxha Jusufi. Ai i dha Bujarit edhe bojë mobiliesh për ta lyer. Bujari u largua, duke e falënderuar xhaxhi Jusufin.

U kthye shumë i gëzuar në shtëpi dhe e leu kaiken me bojën e mobilieve. Pastaj e nxori në bahçe për t'u tharë.

Ditën e nesërme, pasi ishte tharë, e mori dhe shkoi në shkollë.




Në mësimin e fundit, mësuesi u tha të nxirrnin kaiket që kishin bërë.

Kaiket që kishin bërë shokët e tjerë, nuk ishin të mrekullueshme si ajo e Bujarit. Të gjitha kaiket ishin përpjekjet që kishin shfaqur nxënësit për t'i bërë ato.

Bujari ia tregoi me krenari mësuesit kaiken e tij. Mësuesi e mori kaiken në dorë dhe pasi e pa pak, i tha:

-Nuk ka mundësi ta kesh bërë ti këtë...

-Unë e kam bërë.

Por mësuesi nuk u bind.

Të gjithë shokët e klasës po thoshin se ishte shumë vështirë të bëhej një kaike prej dërrase. Ndërsa Bujari po mendonte se do të merrte një notë të mirë më këtë kaike, që e kishte bërë pa asnjë vështirësi.

U habit shumë kur dëgjoi notat që kishte vënë mësuesi, sepse atij nuk i kishte vënë notë.

-Mësues, çfarë note kam marrë unë?- e pyeti Bujari.

-Për fat të keq, ti nuk ke marrë notë,- i tha mësuesi.

-Përse mësues?!..



-Të gjithë shokët e merituan të merrnin notë, se i kishin bërë vetë detyrat. Sikur ta kishe bërë vetë këtë kaike edhe ti do të meritoje një notë.

-Por kaikja ime është më e bukur se të tjerat.

-Mund të jetë. Të gjithë shfaqën përpjekjet e tyre. Ndërsa ti nuk ke bërë asgjë. Kaikja nuk është e jotja.

Bujari e kuptoi se kishte bërë gabim. Kur po kthehej nga shkolla për në shtëpi, ia dha kaiken xhaxha Jusufit dhe i tregoi për atë që kishte ndodhur.

Xhaxha Jusufi i tha:

-Mësuesi ka shumë të drejtë. Mos harro! Ti do të zhvillohesh, nëse bën çdo detyrë që të jepet. Ja, për këtë arsye, të gjithë duhet të bëjnë punën e tyre, sepse këtu fshihet suksesi.

-Ke të drejtë xhaxha Jusuf. Edhe unë tashmë kam vendosur ta bëj vetë detyrën time.

Xhaxha Jusufi i dha Bujarit dërrasa të tjera dhe i foli:

-Merri këto, bëj një kaike prej dërrase dhe tregoja mësuesit tënd! Jam i sigurt se do ta pëlqejë shumë.

Bujari u gëzua shumë dhe u kthye në shtëpi duke vrapuar.

Dërrasat i vendosi mbi tavolinën e punës, mori tutkallin dhe bëri një kaike prej dërrase me përpjekjen e tij. Kaiken e leu me akuarel.

Të nesërmen e mori kaiken që kishte bërë dhe shkoi në shkollë.

Mësuesi e pëlqeu kaiken që kishte bërë Bujari dhe i tha:

-U gëzova shumë me punën tënde!..

Bujari i kërkoi ndjesë mësuesit për gabimin që kishte bërë. Mësuesi e fali Bujarin dhe e përqafoi.

Bujari ia dhuroi kaiken nënës së tij. Nëna u gëzua shumë. Kaiken që i biri e kishte bërë me duart e veta, e mori dhe e vendosi në vendin më të bukur të dhomës së ndenjes.

